**Vazhdon gjykimi politik i EULEX-it, kundër Grupit të Lëvizjes së Lirisë, i njohur si Grupi i Dobrosinit**

Gjatë vitit 2012, në fshatin Dobrosin komuna e Bujanovict, sulmohet punkti policor i policisë së Serbisë, ku në rastet e sulmeve kishte patur edhe njësi të xhandarmërisë. Gjatë vitit 2012 arrestohemi, me akuza politike, të porositura-shantazhuara nga Ivica Daçiq, drejtuar EULEX-it, që " nëse nuk arrestohen sulmusit profesionit, ne( Serbia) do tërhiqet nga dialogu…". EULEX-i përmes prokurorit Maurizio Salustro, kinse me infon e spijunit të Serbisë( të njohur tashmë edhe nga ne të dënuarit), fillon procedurën penale! Gjykim politik, i dëshmuar dhe i faktuar nga një pjesë e mirë e neve të dënuarve( e veçmas nga unë), vazhdimisht ishte i tillë, madje edhe kryetari i trupit gjykues Arkadiusz Sedek, me rastin e shpalljes së dënimit më 16.10.2013, decidivisht shprehet:" dënoheni për shkak të ruajtjes së paqes dhe stabilitetit në Ballkan"
Më 19 prill 2016, Gjykata Supreme e Republikës së Kosovës, në lëndën PML-241/15, nxjerr aktgjykim ku shfajëson grupin e Dobrosinit( të Lëvizjes së Lirisë), që të gjithë pjestarët e kësaj grupe: Skender e Valon Jashari, Gazmend Lakna, Gazmend Xhemshiri, Enver Musolli, Abdulla Zogaj, Muhamed Aliu, Skender Selmani. Të dënuar me dënim politik, për "nxitje të luftës guerile në Luginë të Preshevës", në 16.10.2013 nga Gjykata Themelore në Gjilan, me dënime drakonike. E njejta vazhdoi në Gjykatën e Apelit, e cila rrëzon akuzën për kryerje të aktit terrorist, mirëpo dënimin për atë vepër penale, nuk i hiqet fare. Nga 01.07.2012, deri më 31.05.2016, mbahemi si të paraburgosur, pastaj të burgosur politik, askush: as Gjykata Supreme, Gjykata e Apelit, Dhoma e Gjyqtarëve të EULEX-it, Prokuroria Speciale e Republikës së Kosovës, Këshilli Gjyqësor dhe ai Prokurorial i Kosovës, QKMRT, KMDLNJ, Avokati i Popullit, Ministria e Drejtësisë-Zyra për të Drejtat e njeriut, Zyra për të drejtat e njeriut në EULEX, Zyrtari i EULEX-it për mbikqyrjen e burgjeve, etj etj nuk kanë reagu me rastin e shkeljeve të të drejtave tona( deri edhe kërcënimet me jetë që më janë bë, sulmet nga njerëz të caktuar të dirigjuar nga Serbia)! Në vitin 2014, në Qendrën Korrektuese në Dubravë-QKD, por edhe në Qendrën e Paraburgimit në Gjilan- QPGJ dhe Qendrën e Paraburgimit në Lipjan-QPL, për tërë mediatizimin e keqpërdorimeve dhe barbarive kundër të të drejtave të të burgosurve, vetëm gazetarët( e caktuar) i kanë publiku- asgjë më shumë asnjë institucion tjetër s'ka bë!
Më 17.05.2016, më dorëzohet aktgjykimi i Gjykatës Supreme të Kosovës ( PML-241/15), derisa për një muaj e ca mbahemi në statusin e të " rrëmbyerit", pa asnjë vendim gjyqësor, në shkelje flagrante të Kodit të Procedurës Penale të Republikës së Kosovës. Pas presionit të ushtruar mbi EULEX-in, më jepet njoftimi, që më 30.05.2016, do mbahet seancë në lidhje me caktimin e masës së sigurimit të prezencës së të pandehurit! Më 31.05.2016, lirohemi të gjithë ne, që na kishte mbetur dënim ( pra të cilët kishim burgim mbi 4 vite burg).

Nga 31.05.2016 deri më sot, më 31.08.2016, nuk është mbajtur asnjë seancë gjyqësore! Ndërsa sot, mbahet seancë, ku për fat të keq shihet ende spektakli politik që është bë edhe më përpara në këtë lëndë.
Trupi gjykues, i përbërë nga gjyqtarë vendor, më në fund kalon në kompetencë të tyre! Ndërsa prokurori special, qëndron ende prokuror i EULEX-it.

Po ky prokuror special i EULEX-it, vje nga vendet ish anëtare të Bashkimit Sovjetik! Që për një fakt të tillë, kam kundërshtu disa herë gjatë procedurës gjyqësore, si në Gjykatën Themelore ashtu edhe në Gjykatën e Apelit- por qëllimisht i heshtnin!
Prokurori special i EULEX-it, edhe përkundër faktit që Gjykata Supreme e Republikës së Kosovës, me aktgjykimin PML-241/15, kishte urdhëru që s'mund të gjykohemi për veprat penale për të cilat ajo na shpall të pafajshëm, ndësa ende tenton ti vazhdoj me po të njejtat pika të akuzës në këtë rigjykim. Prokurori special i EULEX, tregon që ka motiv të qartë politik dhe armiqësor, që del edhe kundër aktgjykimit të Gjykatës Supreme.
Në ditët në vazhdim, do publikoj edhe materiale të tjera që inkriminojnë këtë prokuror special të EULEX-it, si i motivuar politikisht dhe me armiqësi të thekësuar!
Për fat të keq, EULEX-i do duhej të vendoste drejtësi, këtë nuk është duke e bë! Brenda tij lulëzon mafia, krimi i organizuar, korrupsioni, shit-blerja e drejtësisë, dhënija e informatave Shërbimeve sekrete Serbe, gjykime politike-ndikim politik në gjyqësi, etj etj.
Në EULEX, s'duhet të pranojmë asnjë person nga vendet tjera, pos nga SHBA, Britania e Madhe, Gjermania etj, e asesi nga vendet që kanë qëndrime jomiqësore a edhe armiqësore ndaj shtetësisë së Republikës së Kosovës! Aq më pak, të jenë nga vendet slave, qoftë të Ballkanit apo të Europës lindore!

Skender Jashari, i burgosur politik nga EULEX-i, në Grupin e Lëvizjes së Lirisë ( të njohur si Grupi i Dobrosinit)